# ﴿ التبيان لفضائل ومنكرات شهر شعبان ﴾

« باللغة الألبانية »

نايف بن أحمد الحمد

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

## *Muaji Shaban - vlera e tij dhe gabimet e njerëzve në të*

Falënderimi i takon vetëm Allahut si dhe paqja dhe bekimi qoftë mbi atë i cili nuk ka pejgamber pas tij.

**Parathënie:**

Allahu i lartësuar i ka dalluar në vlerë disa kohë ndaj disa kohëve tjera dhe i ka veçuar me disa çështje për dallim prej tjerave si p.sh. Muaji i Ramazanit, dhjetë ditët e fundit të tij janë pjesa më e mirë e tij dhe nata e Kadrit është nata më e mirë e tij. Allahu i lartësuar thotë:

"Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!" (El Kadr: 1-3).

Ebu Hurejre transmeton se Pejgamberi (paqja dhe bekimi qoftë mbi të) ka thënë:

"Ai i cili falet natën e Kadrit me besim dhe llogarit në shpërblim do t'i falen mëkatet e mëparshme si dhe ai që e agjëron Ramazanin me besim dhe llogarit në shpërblim do t'i falen mëkatet e mëparshme."[1]

Prej tyre dhjetë ditët e Dhul Hixhes. Në këto ditë është nxitur për të shtuar sa më shumë respektin dhe adhurimin se sa në ditët e tjera. Ibn Abasi (Allahu qoftë i kënaqur me të dy) transmeton se Pejgamberi (paqja dhe bekimi qoftë mbi të) ka thënë:

---

1 Buhariu me nr. 1802.

"Nuk ka ditë që vepra e mirë është me e dashur te Allahu se sa këto ditë" d.m.th. Dhjetë ditët. Ata i thanë o Pejgamber i Allahut as xhihadi në rrugën e Allahut, e ai tha: As xhihadi në rrugën e Allahut përveç nje njeriu i cili del me veten e tij dhe pasurinë e tij e nuk kthehet me asnjërën prej tyre."[2] Si dhe kohë të tjera të vlefshme sikurse pjesa e tretë e natës.

Prej këtyre kohëve të vlefshme është edhe muaji Shaban. Njerëzit janë në dy pole të kundërta për sa i përket atij. Disa i mohojnë adhurimet me të cilat është veçuar dhe të tjerë që shpikin atë që nuk e ligjësuar Allahu e as i Dërguari i Tij (paqja dhe bekimi qoftë mbi të) por, e drejta është mesi i kësaj për këtë ne do të pohojmë atë që e ka pohuar sheriati duke mos shtuar e as munguar dhe do ta sqarojmë këtë në vijim inshAllah.

## Shkaku i emërtimit të tij Shaban:

Ibn Haxheri (Allahu e mëshiroftë) thotë:

"U emërtuat Shaban për shkak të ndarjes së tyre në kërkim të ujit apo në shpella pas kalimit të muajit Rexheb i cili është i shenjtë dhe kjo e dyta është më afër saktësisë dhe janë thënë edhe mendime tjera."[3]

## Prej vlerave të tij është se veprat ngritën në të:

Për atë që ka transmetuar Usame b. Zejd (Allahu qoftë i kënaqur me të dy) i cili thotë:

---

2 Buhariu me nr: 926 dhe Ebu Davudi me nr: 2440 fjalët janë të transmetimit të tij

3 Fethul Bari: 4/213 si dhe shiko Keshful Mushkil min hadithi Sahihajn: 1/319.

“I thash: O i Dërguar i Allahut nuk po të shoh se e agjëron një muaj prej muajve më shumë se sa e agjëron Shabanin? Ai tha: Ai është një muaj mes Rexhebit dhe Ramazanit e që njerëzit janë të pakujdesshëm për të ndërsa ai është muaj në të cilën ngritën veprat te Zoti i botëve e unë kam dëshirë të ngritën veprat e mia e unë të jem agjërueshëm.”[4]

## Agjërimi i shumtë i Pejgamberit (paqja dhe bekimi qoftë mbi të) në të:

Për shkak të transmetimit të Usames të mëparshëm si dhe hadithit të transemtuar nga Nëna e besimtarëve Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) e cila thotë:

“Asnjëherë nuk e kam parë të Dërguarin e Allahut (paqja dhe bekimi qoftë mbi të) se e ka plotësuar agjërimin e një muaji përveç Ramazanit dhe nuk e kam parë të ketë agjëruar në një muaj më shumë se sa në Shaban.”[5]

## Dispozita për agjërimin e ditës së gjysmës së tij

Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se Pejgamberi (paqja dhe bekimi qoftë mbi të) ka thënë:

---

4 Ahmedi me nr: 21753 dhe Nesaiu me nr: 2356 si dhe e ka konsideruar të saktë Ibn Huzejme.

5 Buhariu me nr: 1868 si dhe Muslimi me nr: 2777.

"Kur të jetë gjysma e Shabanit përmbajuni nga agjërimi gjersa të vjen Ramazani."[6]

Ibn Rexhebi (Allahu e mëshiroftë)thotë: "Hadithin e ka konsideruar të saktë Tirmidhiu dhe të tjerë. Dijetarët kanë mospajtim rreth skatësisë së këtij hadithi e më pas edhe për të vepruarit me të.

Sa i përket saktësisë së tij: Atë e kanë konsideruar të saktë me shumë se një dijetar si Tirmidhiu, Ibn Hibbani, Hakimi, Tahaviu dhe Ibn Abdul Berri ndërsa kanë folur kundër tij ata që janë më të mëdhenj dhe më të ditur se këta e prej tyre: Ibn Mehdi, Imam Ahmedi, Ebu Zura Err Rrazi dhe Ethremi. Imam Ahmedi thotë: Ala nuk ka transmetuar hadith më munker se ky."[7]

Ndërsa për veçimin e natës së gjysmës së Shabanit nuk ka bazë për të bile veçimi i saj është mekruh dhe këtë e ka theksuar Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) në "Iktida":2/632 dhe ka thënë Mubarekfuri (Allahu e mëshiroftë): "Nuk kam gjetur për agjërimin e natës së gjysmë muajit Shaban ndonjë hadith të saktë nga Pejgamberi (paqja dhe bekimi qoftë mbi të)."[8]

Ndërsa hadithit:

"Kur të jetë nata e gjysmë muajit Shaban atëherë faleni natën e saj dhe agjëroni ditën e saj." Këtë e ka transmetuar Ibn Maxheh me nr: 1388 dhe Bejhekiu me nr: 3922 dhe Ibn Xhevzi në " El Ilel El Mutenahije":2/562 dhe ka thënë: "Ky hadith nuk është i saktë." Busiri (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: Në këtë zingjir është Ibn Ebi Sebre dhe emri i tij është Ebu Bekr b. Abdil-lah b. Muhamed b.

---

[6] Ahmedi me nr: 9707 dhe Ibn Hibbani me nr: 3589.

[7] Letaiful Mearif, fq. 151.

[8] Tuheftul Ahvedhij:3/368.

Ebi Sebre. Për të Imam Ahmedi dhe Ibn Meini kanë thënë se shpif hadithe."[9] Dhe Mubarekfuri thotë: "Hadith shumë i dobët."[10]

## Nata e gjysmë muajit Shaban

Abdullah b. Amr b. Asi (Allahu qoftë i kënaqur me të dy) transemton se Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë:

"Allahu i shikon robërit e tij në natën e gjysmë muajit Shaban dhe i falë robërit e Tij përveç atij që ka armiqësi dhe urrejtje dhe atij që ka vrarë dikë."[11]

Ebu Musa El Esharijj (Allahu qoftë i kënaqur me të) transmeton se Pejgamberi (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë:

" Allahu i shikon robërit e tij në natën e gjysmë muajit Shaban dhe i falë të gjithë krijesat e Tij përveç atij që është idhujtar apo atij që ka armiqësi dhe urrejtje."[12]

---

[9] Misbahuz Zuxhahe me nr: 491.

[10] Tuheftul Ahvedhij:3/368.

[11] Ahmedi me nr: 6642 përmes rrugës së Ibn Lehias.

[12] Transmeton Ibn Maxheh me nr: 1390. Busiri (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: Zinxhiri i tij është i dobët për shkak të dobësisë së Abdullah b. Lehia dhe tedlisit të El VElid b. Muslim. (Ez Zevaid: 493) Dëshmon për këtë hadith, hadithi që e transemton Ibn Hibbani me nr: 5665 prej hadithit të Muadhit (Allahu qoftë i kënaqur me të) por, Ebu Hatimi thotë: Ky hadith është munker me këtë zinxhir transmetimi. (El Ilel Libni Ebi Hatim: 2012) Dhe e ka përmendur Darekutni këtë hadith në "El Ilel" prej shumë rrugë transmetimi dhe ka thënë më pas: **"Hadithi nuk është i saktë dhe i vërtetuar."**

Zejd b. Eslem (Allahu e mëshiroftë ka thënë: Nuk e kemi arritur askënd prej hoxhallarëve apo fukahave tanë të i japin rëndësi gjysmë muajit të Shabanit dhe as që i japin rëndësi hadithDrit të Mekhulit dhe nuk shohin se ajo ka vlerë të veçantë ndaj të tjerave."[13]

Shejhul Islam Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Ndërsa nata e gjysmë muajit Shaban është transmetuar për vlerën e saj prej haditheve merfua dhe gjurmëve të cilat diktojnë se ajo është një natë e vlefshme dhe ka prej selefit që e kanë veçuar me namaz."[14]

E vërejmë se hadithet e transmetuara për vlerën e saj nuk mbeten pa kritikë dhe kundërthënie ne veten e tyre dhe nuk është vërtetuar se Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të) e ka veçuar me kijam apo namaz e as dikush prej Sahabëve por, kjo është transmetuar nga disa prej Selefit.

Ibn Rexhebi (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Tabiinët nga Shami sikurse Halid b. Madan, Mekhuli, Lukman b. Amir dhe të tjerë e madhëronin dhe mundoheshin të bënin ibadet në të e prej tyre e kanë marrë njerëzit vlerën dhe madhërimin e saj e është thënë se atyre për këtë iu kanë arritur disa lajme nga Beni Israilët. E kur u bë e njohur kjo prej tyre nëpër vende të ndryshme njerëzit patën mospajtim për këtë. Disa e pranuan prej tyre dhe u pajtuan me ta në madhërimin e saj sikurse një pjesë e ibadetxhinjëve të Basras dhe të tjerë. Ndërsa shumica e dijetarëve të Hixhazit e kundërshtuan këtë e prej tyre: Ata, Ibn Ebi Mulejke dhe këtë e ka

---

13 El Bide i Tartushit,fq. 130 dhe El Bide i Ibn Veddahit, fq. 46

14 Iktidaus Siratil Mustekim: 2/631.

transmetuar AbduRrahman b. Zejd b. Eslem nga fukahatë e Medinës dhe ky është mendimi i nxënësve të Imam Malikut, e të tjerë dhe kanë thënë: Kjo e tëra është bidat."[15]

Disa njerëz pretenduan se qëllimi i fjalës së Allahut të lartësuar: "Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të kadrit). Ne dëshiruam t'u tërheqim vërejtjen, e njerëzit të jenë të gatshëm. Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë. Urdhër i përcaktuar nga Vetë Ne. S'ka dyshim se Ne dërguam të dërguar." (Ed Duhan:5) është nata e gjysmë muajit Shaban e kjo është gabim i qartë ngase qëllimi i tij është nata e Kadrit sikurse që e ka saktësuar Ibn Xheriri (Allahu e mëshiroftë) në Tefsirin e tij: 11/221 dhe ka thënë Ibn Kajjimi (Aqllahu e mëshiroftë): "Kjo prerazi është nata e Kadrit për shkak të fjalës së Allahut:
"Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit." (El Kadr:1) e ai që pretendon se kjo është nata e gjysmë muajit Shaban veçse ka gabuar."[16]

Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "E ai që thotë se ajo është nata e gjysmë muajit Shaban veçse e ka tepruar ngase citati i Kuranit është se ajo është në Ramazan."[17]

Shenkiti (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Ky është një pretendim i kotë."[18]

---

15 Letaiful Meairf, fq. 151.

16 Shifaul Alil,fq.45.

17 Tefsir Ibn Kethir: 7/232.

18 Advaul Bejan: 7/319.

## Namazi i Elfijes (mijëshes)

Prej risive të shëmtuara në muajin Shaban është ajo që e shpikën njerëzit në shekullin e pestë prej veçimit të natës së gjysmë muajit me një namaz të cilin e emërtuan si namazi i mijëvjeçarit. I pari që e shpiki atë ishte Ibn Ebil Hamra dhe atë në vitin 448 h. Ai e kishte zërin e bukur dhe një ditë u ngrit të falej në xhaminë El Aksa në natën e gjysmë muajit Shaban e së bashku me të u fal një person e kështu derisa nuk e përfundoi namazin e kur pas tij ishin falur një grup njerëzish pastaj kur erdhi viti tjetër u falën me të një grup i madh njerëzish dhe kjo u shpërnda dhe u përhap.[19]

Ibn Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Ky namaz është shpikur në Islam pas vitit katërqind sipas h. dhe ka filluar në Bejtul Makdis dhe për të janë shpifur disa hadithe."[20]

Ebu Shame (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Për njerëzit e thjeshtë kjo paraqet një magjepsje të jashtëzakonshme ... dhe ua ka zbukuruar Shejtani dhe e ka bërë prej simboleve bazë të myslimanëve."[21]

E përshkrimi i saj është sikurse ka ardhur në hadithin e shpifur: "O Alij kush i fal njëqind rekate në natën e gjysmë muajit dhe lexon në secilin rekat Fatihan dhe Kul huvAllahun dhjetë herë, o Alij nuk ka ndonjë rob i cili i fal këto namaze e që mos t'ia kryej Allahu çdo nevojë që e ka kërkuar atë natë." Hadithin e

---

19 Shiko El Havadith vel Bide, fq: 132 dhe El Baith fq.124

20 El Menarul Munif,fq:98.

21 El Baith, fq:124.

transmeton Ibn Xhevziu në "El Mevduat":2/127 nga disa rrugë transmetimi pastaj thotë: "Për këtë hadith nuk dyshojmë se është i shpifur dhe shumica e transmetuesve të tij në të tria rrugët janë të panjohur dhe në mesin e tyre ka të dobët dhe hadithi prerazi është i papërfytyrueshëm ... E këtë e kanë bërë disa imamë injorantë të xhamive së bashku me namazin e Regaibit e namaze të ngjashme rrejt për të mbledhur njerëzit e thjeshtë dhe për të kërkuar përmes tyre udhëheqjen dhe e kanë mbushur rrëfimtarët tubimet e tyre dhe e tërë kjo është larg të vërtetës."

Dhe ka thënë Ebu Shame (Allahu e mëshiroftë): Ai është namaz i gjatë dhe i rëndë dhe nuk është transmetuar për të ndonjë transmetim veçse është i dobët apo i shpifur."[22]

Ibn Tejmije (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Hadithi i transemtuar për namazin e Elfijes është i shpifur me pajtimin e të gjithë dijetarëve të hadithit."[23]

Ibn Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "E prej haditheve të shpifura hadithet e natës së gjysmë muajit Shaban – e gjer te fjala e tij – Është çudi me atë që i ka marrë erë dijes së hadithit e megjithatë mashtrohet pas këtij halucinacioni dhe e fal atë."[24]

Hafidh Ebu Hattab Dihje (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Njerëzit e humbur i kanë transmetuar për namazin e natës së gjysmës së Shabanit hadithe të shpifura dhe një me zinxhir të ndërprerë e i kanë ngarkuar robërit e Allahut me hadithe të

---

22 El Baith ala inkaril Bide, fq.124 dhe shiko El Emru bil Ittiba i Sujutiut, fq. 139.

23 Iktidaus Siratil Mustekim: 2/632

24 El Menarul Munif, fq.99.

shpifura më tepër sa kanë mundësi prej namazit të përbërë prej njëqind rekate, në secilin rekat thuhet një herë Fatiha dhe dhjetë herë Kul huvAllahu e ndahen prej tij të lodhur dhe iu ikën namazi i sabahut për të cilin është vërtetuar se Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë:

"Ai që e fal namazin e sababhut është në mbrojetjen e Allahut."[25]

Ibn Xhevziu (Allahu e mëshiroftë) thotë: " I kemi parë shumë prej atyre që e falin këtë namaz sipas metodës së tij dhe rastisë kjo kur nata është e shkurtë iu ikën namazi i sabahut dhe zgjohen përtacë."[26]

Sujuti (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Është çudi për ata që kujdesen për këto dy natë: Elfijen dhe Regaibin ndërsa kanë mangësi në çështjet që janë synete të forta nga Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të)."[27]

Ajo që është e ndaluar me këtë rast është veçimi i një nate me namaz mes netëve tjera apo falja e namazit sipas metodës së shëmtuar të përmendur. Ebu Shame (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Ajo që është e ndaluar dhe e shëmtuar është veçimi i disa netëve me namaz të veçantë dhe me një metodë të veçantë të faljes dhe publikimi i saj sikurse ato parime dhe simbole të Islamit sikurse namazi i Xhumasë, i Bajramit dhe namazi i Teravive kështu që njerëzit e përhapin dhe zhvillohet baza për vendosjen e saj si dhe edukohen të vegjlit në të cilët janë mësuar me prindërit e tyre që janë kujdesur për të sikurse që kujdesen për farzet apo ndoshta edhe më tepër dhe e kanë vërejtur interesimin e tyre për ta

---

25 El Baith, fq. 127.

26 El Mevduat: 2/127.

27 El Emru bil Ittiba,fq.136

publikuar këtë simbol përmes veshjes së mirë, ndezjes së zjarrit më tepër se zakonisht dhe shpenzimeve sikurse interesimi i tyre për dy festat e Islamit apo ndoshta edhe më tepër nga ajo që njihet prej veprave të njerëzve të thjeshtë dhe në këtë ata e kanë përzier shkëlqimin e të vërtetës me errësirën e natës."[28]

E më e mirë se e tërë kjo është ajo ë ka transmetuar Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të) se Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qoftë mbi të) se ka thënë: "Zoti ynë – qoftë i madhëruar dhe i lartësuar – zbret çdo natë në qiellin e dynjasë dhe atë kur të mbetet pjesa e tretë e natës dhe thotë: Kush më lutet që t'i përgjigjem atij, kush më kërkon e që t'i jap atij dhe kush më kërkon falje që ta fal atë."[29]

E kjo është prej mirësisë, bujarisë dhe mëshirës së Allahut të lartësuar ndaj këtij ymeti që e ka bërë këtë për çdo natë dhe Atij i takon falënderimi në fillim dhe fund.

Ajo që është e ligjshme në muajin Shaban është se ai që i ka mbetur të kompensojë diç prej Ramazanit nuk i lejohet vonesa pa arsye derisa të hyj Ramazani i cili vijon. Transmetohet nga Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) se thoshte: "Ndoshta më mbetej agjërim i pakryer nga Ramazani dhe nuk mund ta kryeja derisa të vinte muaji Shaban dhe këtë për shkak të pozitës së Dërguarit të Allahut (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të)."[30]

## Ajo çka ndalohemi prej saj në Shaban është edhe agjërimi i ditës së Dyshimit

---

28 El Baith,fq.132

29 Buhariu me nr: 1094 dhe Muslimi me nr: 1808.

30 Muslimi me nr: 2744

Për shkak të asaj që e transmeton Sile i cili thotë: Ishim te Ammari (Allahu qoftë i kënaqur me të) në ditën e Dyshimit dhe erdhi ushqimi me një dele dhe disa që ishin prezentë u larguan e Ammari tha:

"Ai që e agjëron këtë ditë veçse e ka kundërshtuar Ebul Kasimin (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të)."[31]

O Zoti ynë i bën veprat e tona të sinqerta për Fytyrën tënde fisnike dhe në pajtim me synetin e të Dërguarit Tënd, Muhamedit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të).

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve dhe paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Pejgamberin, familjen dhe shokët e tij.

---

31 Ebu Davudi me nr: 2336, Nesaiu me nr: 2187, Ibn maxheh me nr: 1645 dhe e ka konsideruar të saktë Ibn Hibbani me nr: 3596 dhe Hakimi me nr: 1547.